# ﴿ رسالة واحدة فقط! ﴾

« باللغة الألبانية »

ناجي بن إبراهيم العرفج

ترجمة: بليدار حجيو

2010 - 1431

islamhouse.com

# Zoti është Një

## (Një mesazh i vetëm)

Libër i bazuar në citime nga Teurati,
Ungjilli dhe Kurani

**Dr. Naxhi ibën Ibrahim Erfexh**

# Parathënie

Këtë libër e kemi nxjerrë për auditorin në mënyrë që të gjejë përgjigjen e duhur nëpërmjet një mesazhi të ndërtuar në baza të qëndrueshme, të sigurta e të pakontestueshme.

Nga qëllimet e librit është bërja e qartë se cili është sensi i jetës dhe si duhet të jetë i orientuar besimi ynë në Zot.

Të vejë në dukje një gabim të madh tek i cili bien shumica e njerëzve papushim dhe të japë dritë mbi mesazhin e Profetëve rreth çështjes më të madhe dhe më thelbësore, besimin në Zotin një.

Ky libërth synon në atë se të gjithë njerëzit thonë se besojnë një Zot, porse në pjesën më të madhe format se si ata e përkthejnë dhe praktikojnë këtë nocion janë të gabuara.

Libërthi gjithashtu synon t'u bëjë të qartë njerëzve mbarë, se sa gjynah të madh bëjnë ata

në momentin që thonë se besojnë një Zot, ndërkohë që ky besim i tyre është i përzier me idhujtari.

Në fund libërthi përmban përgjigjen dhe zgjidhjen e këtij problemi fatal (idhujtarisë), duke përmbledhur në fletët e tij të pakta mesazhin e të gjithë profetëve të dërguar nga Zoti, të cilët nuk janë dërguar vetëm se me këtë mesazh të vetëm: "Zoti juaj është një Zot i vetëm! S'ka zot tjetër (të denjë për adhurim), përveç Atij, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!"[1]

[1] Kuran, Surja Bekare: 163.

# Dhuratë

- ✓ Për të gjithë ata që kërkojnë të vërtetën me vendosmëri dhe sinqeritet.

- ✓ Për të gjithë ata që posedojnë logjikë të shëndoshë.

# Përmbajtja e librit



---

[2] Allah, është një nga emrat më gjithpërfshirës dhe më kuptim plotë të Zotit, me të cilin Ai e ka emërtuar vetveten dhe që ka kuptimin: Ai që i meriton adhurimet me dashuri dhe nënshtrim.

## Pyetje para leximit

1. Cili është qëllimi me këtë mesazh të vetëm?
2. Çfarë thotë Bibla[3] për të?
3. Çfarë thotë Kurani për të?
4. Cili është mendimi yt pas gjithë kësaj?

---

[3] Me Bibël këtu kemi për qëllim Dhjatën e vjetër dhe Dhjatën e re (Teuratin dhe Ungjillin)

## Në brendësi të çështjes

Pas krijimit të Ademit (Adamit)[4], njerëzimit për gjatë gjithë kohërave iu drejtua një mesazh i vetëm. Si shkak që ata të përkujtoheshin me këtë mesazh dhe të ktheheshin në rrugën e drejtë, Allahu, Një i vetëm, dërgoi profetë dhe të dërguar; si shembulli i Ademit, Nuhut (Noahut), Ibrahimit (Abrahamit), Musait (Mojsiut), Isait (Jezusit) dhe Muhamedit (për ta qofshin paqja dhe bekimet e Allahut!) për të përçuar tek njerëzit një mesazh të vetëm.

Zoti është Një i vetëm, ndaj adhurojeni Atë!

[4] Ademi është njeriu i parë që krijoi Zoti dhe babai i njerëzimit.

# Zoti është Një i vetëm (Krijuesi)

| Profetët | Përcjellja e këtij mesazhi |
|---|---|
| Nuhu (Noahu) | Allahu (Zoti) është Një |
| Ibrahimi (Abrahami) | Allahu (Zoti) është Një |
| Musai (Mojsiu) | Allahu (Zoti) është Një |
| Isai (Jezusi) | Allahu (Zoti) është Një |
| Muhamedi | Allahu (Zoti) është Një |

Allahu dërgoi profetët e vendosur dhe të dërguarit e tjerë, të cilët i njohim apo jo, për të kryer disa detyra të rëndësishme:

1. Pranimin e shpalljes nga Zoti, më pas përcjelljen e saj tek popujt dhe pasuesit e tyre.
2. T'u mësonin njerëzve njësimin[5] dhe sinqeritetin në adhurimin e Allahut.
3. Personifikimin (Mishërimin) e shembullit të mirë në fjalë dhe në vepra, në mënyrë që të merreshin shembuj nga njerëzit në rrugën e tyre drejt Zotit.
4. Udhërrëfimin e pasuesve të tyre drejt devotshmërisë ndaj Zotit, bindjen dhe zbatimin e urdhrave të Tij.
5. T'u mësonin pasuesve të tyre çështjet e fesë dhe moralin e mirë.
6. Udhëzimin e idhujtarëve[6] dhe të gjithë gjynahqarëve e të devijuarve.

Përcjellja tek njerëzit se ata do të ringjallen pas vdekjes dhe se do të japin llogari Ditën e Gjykimit[7] për punët e tyre. Kështu që, kush beson në Allahun Një të vetëm dhe

---

[5] Monoteizmin apo adhurimin e Zotit të vetëm pa e njollosur atë me idhujtari.

[6] Ata që besonin në statujat, varret, planetet, njerëzit e mirë e të ngjashme me këto.

[7] Dita e gjykimit, është dita kur Zoti do t'i ringjalli të gjithë njerëzit dhe do t'i marrë në llogari për t'i shpërblyer më pas sipas asaj që kanë punuar, ku besimtarët do të jenë në Xhenet (Parajsë) dhe jobesimtarët në Xhehenem (Ferr).

punon punë të mira, shpërblimi i tij do të jetë Xheneti, dhe kush i bën shok Allahut dhe e kundërshton atë, do të dënohet me zjarr.

Të gjithë profetët dhe të dërguarit janë krijuar dhe dërguar nga një Zot i vetëm. Po ashtu, gjithësina dhe çka në të prej krijesave, dëshmojnë për ekzistencën e Zotit Krijues, sikurse dëshmojnë për njëshmërinë e Tij. Pra, Zoti është Krijuesi i universit dhe çka në të prej njerëzve, kafshëve dhe insekteve dhe Ai është që ka krijuar vdekjen dhe jetën; jetën e kësaj bote të përkohshme dhe jetën e botës tjetër të përhershme.

Librat e shenjtë tek hebrejtë (çifutët), të krishterët dhe muslimanët dëshmojnë për ekzistencën e Allahut Një të vetëm.

Nuk ka dyshim se kërkuesi i së vërtetës, nëse studion botëkuptimin e Zotit me seriozitet dhe i sinqertë, qoftë në Bibël apo në Kuran, mund të dallojë cilësitë me të cilat veçohet Allahu dhe në të cilat nuk e shoqëron askush prej zotave imagjinarë. Këtu ne do të përmendim disa prej tyre:

Zoti i vërtetë është Krijues dhe nuk është i krijuar.

Zoti i vërtetë është Një i vetëm, nuk ka shok, nuk ka ortak, nuk ka prindër e as fëmijë.

1. Zoti është i pastër nga imagjinatat e krijesave dhe Ai nuk mund të shihet prej tyre në dynja[8].

2. Allahu është i pafund, nuk vdes, nuk ndryshon dhe as nuk shkrihet tek ndonjë prej krijesave të Tij.

3. Zoti është i Përkryeri, Vetekzistues, i Cili është i panevojshëm për krijesat e Tij. Nuk ka nevojë për ta, kështu që Ai nuk ka prindër e as bashkëshorte e fëmijë. Ai nuk ka nevojë për ngrënie e as pirje, apo ndihmë nga dikush, por krijesat e Tij janë në nevojë të vazhdueshme për Të.

4. Allahu është i Cili meriton cilësitë e larta e të përkryera, nuk e shoqëron në to askush, nuk i përngjet Atij askush nga krijesat e Tij, ndaj dhe askush nuk është si Ai.

Mundet që ne t'i marrim parasysh këto veçori dhe cilësi dhe t'i përdorim për të refuzuar çdo zot imagjinar të cilin e marrin njerëzit për adhurim.

Ndërsa tani më lejoni të kërkojmë mesazhin e vetëm për të cilin ne folëm më sipër në tekstet e Biblës dhe Kuranit të Lartësuar, të cilat vërtetojnë njësinë e Allahut.

Por, përpara se të vazhdojmë, unë kisha dëshirë gjatë gjithë kësaj që të mendonit vazhdimisht rreth kësaj pike.

---

[8] Jetën e kësaj bote.

Ndodh që mund të habiten disa të krishterë e të thonë: “Është e qartë se Zoti është Një dhe ne besojmë në Zotin Një, atëherë ku e keni qëllimin?

Realiteti në të cilin kam arritur unë, si shkak i studimit dhe leximit të shumtë rreth krishterimit dhe dialogjet që kam kryer me të krishterët, kam gjetur se Zoti tek ata (sipas përshkrimeve të tyre) përmbajnë këto gjëra:

1. Zoti at.
2. Zoti bir.
3. Zoti shpirti i shenjtë.

Logjika e thjeshtë e bën kërkuesin rreth kësaj çështjeje që t’i pyesë të krishterët:

• Cili është kuptimi i fjalës suaj: "Zoti është Një", kur ju në të vërtetë na paraqisni ne tre zota?

• Mos vallë Zoti Një është shkrirë në tre, apo tre janë shkrirë në një?

Përveç kësaj, shto dhe faktin i cili ndërtohet mbi disa besime të krishterëve, se këto tre zota kanë tre funksione dhe fusha veprimtarie të ndryshme si më poshtë:

1. Zoti at = Krijuesi

2. Zoti bir = Shpëtimtari

3. Zoti shpirti i shenjtë = Këshilltari

Pretendimi se Isai (Jezusi) është biri i Zotit, apo Zoti vetë, apo një pjesë e Zotit, bie në kundërshtim të qartë me atë që pohojnë tekstet e Teuratit dhe të Ungjillit, sepse ato kanë pohuar se Zotin nuk mund ta shohë e ta dëgjojë askush.

*"Dhe Ati, që më dërgoi, ai vetë ka dëshmuar për mua; ju nuk e keni dëgjuar kurrë zërin e tij dhe as nuk e keni parë fytyrën e tij,"* (Ungjilli sipas Gjonit 5: 37)

*"Ai që i vetmi e ka pavdekësinë dhe rri në dritë të paafrueshme, të cilën asnjë njeri nuk e ka parë kurrë dhe as mund ta shohë"* (Letra 1 e Timoteut 6: 15)

*"Dhe tha akoma: 'Ti nuk mund të shikosh fytyrën time, sepse asnjë njeri nuk mund të më shikojë dhe të jetojë'."* (Dalja 33: 20)

Duke u nisur nga këto tekste e të ngjashme me to, më vjen habi dhe pyes me sinqeritet dhe besnikëri: si mund të bashkojmë mes atyre që thonë se Isai (Jezusi) është Zot, dhe teksteve të Biblës të cilat konfirmojnë e pohojnë se nuk ka mundësi askush që ta shohë Zotin apo që të dëgjojë zërin e Tij?!

- Çifutët të cilët gjendeshin dhe jetuan në kohën e Isait (Jezusit), familja dhe pasuesit e tij, a nuk e panë dhe e dëgjuan zërin e tij?

- Si ka mundësi që Teurati dhe Ungjili të pohojnë se Allahun nuk mund ta shohë e dëgjojë askush, e më pas të gjejmë njerëz të cilët besojnë se Isai (Jezusi), të cilin e kanë parë dhe dëgjuar është Zoti, apo biri i Zotit? A mos vallë ka këtu ndonjë të fshehtë që lidhet me realitetin e Zotit?

Teurati pohon krejt të kundërtën e kësaj ku thotë për Zotin:

*"Unë nuk kam folur fshehtas në një cep të errët të dheut; nuk u kam thënë pasardhësve të Jakobit: 'Më kërkoni kot'. Unë, Zoti, them atë që është e drejtë dhe deklaroj gjërat që janë të vërteta."* (Isaia 45: 19)

Vallë cila është e vërteta?

Të lutem, lexoje tekstin e mësipërm disa herë dhe medito në të gjatë!

Atëherë, ejani që së bashku të bëjmë një udhëtim në kërkim të realitetit të Zotit në Bibël dhe në Kuranin Famëlartë, duke shpresuar që pasi të lexoni e të meditoni në tekstet biblike dhe ajetet kuranore dhe në të gjithë këtë libërth të më tregoni përshtypjet dhe mendimet tuaja rreth tij.

Për të ruajtur objektivitetin, do të paraqes argumentet dhe tekstet pa bërë sqarime në to, duke shpresuar se ju do ta lexoni me syrin e objektivitet të cilin nuk e trazojnë mendimet apo qëndrimet e mëparshme.

## Allahu Një i vetëm dhe i vërtetë në Bibël

## (Dhiatën e Vjetër)

❖ "Dëgjo, Izrael, Zoti, Perëndia ynë, është një i vetëm." (Ligji i Përtërirë 6:4)

❖ "Dëshmitarët e mi jeni ju,- thotë Zoti, bashkë me shërbëtorin që kam zgjedhur, me qëllim që ju të më njihni dhe të keni besim tek Unë, si dhe të merrni vesh që Unë jam. Para meje asnjë Perëndi nuk u formua dhe pas meje nuk do të ketë asnjë tjetër. Unë, unë jam Zoti dhe përveç meje nuk ka Shpëtimtar tjetër." (Isaia 43: 10-11)

❖ "Kështu thotë Zoti, mbreti i Izraelit dhe Çliruesi i tij, Zoti i ushtrive: 'Unë jam i pari dhe jam i fundit, dhe përveç meje nuk ka Perëndi'." (Isaia 44: 6)

❖ *"Vallë, nuk jam unë, Zoti? Nuk ka Perëndi tjetër veç meje, një Perëndi i drejtë, një Shpëtimtar; nuk ka asnjë veç meje."* (Isaia 45: 21)

A të kujtohen tekste të tjera të ngjashme me këto?

**Allahu Një i vetëm dhe i vërtetë në Bibël**

**(Dhiatën e Re)**

❖ ***“****Dhe kjo është jeta e përjetshme, të të njohin ty, të vetmin Perëndi të vërtetë, dhe Jezu Krishtin që Ti ke dërguar.”* (Ungjilli sipas Gjonit 17: 3)

❖ *“Atëherë Jezusi i tha: ‘Shporru, Satan, sepse është shkruar: Adhuro Zotin, Perëndinë tënde, dhe shërbeji vetëm Atij’.”* (Ungjilli sipas Mateut 4: 10)

❖ *"Dëgjo, o Izrael: Zoti, Perëndia ynë, është i vetmi Zot"….se ka vetëm një Perëndi dhe s`ka asnjë tjetër përveç Tij;”* (Ungjilli sipas Markut 12: 29-33)

❖ “Në fakt një është Perëndia, dhe një i vetëm është ndërmjetësi midis Perëndisë dhe njerëzve: Krishti Jezus njeri.” (Letra 1 e Timoteut 2: 4)

❖ *“Dhe ja, iu afrua dikush dhe i tha: ``Mësues i mirë, çfarë të mire duhet të bëj që të kem jetë të përjetshme?``. Dhe ai tha: ``Pse më quan të mirë? Askush nuk është i mirë, përveç një të vetmi: Perëndia”* (Ungjilli sipas Mateut 19: 16-17)

A ke mundësi të kujtosh tekste të tjera që dëshmojnë e pohojnë se Zoti është një i vetëm

(E që nuk janë tre!)

## Allahu Një i vetëm dhe i vërtetë në Kuranin Famëlartë

❖ *“Thuaj: Ai, Allahu është Një! Allahu është Ai që çdo krijesë i drejtohet (i mbështetet) për çdo nevojë. As s’ka lindur kë, as nuk është i lindur. Dhe Atij askush nuk i është i barabartë.” Ihlas, 1-4.*

❖ *“O ju dy shokët e mi të burgut, a është më mirë të adhurohen zota të ndryshëm apo Allahun, Një të vetmin ngadhënjimtar?” Jusuf, 39.*

❖ *“Është e vërtetë se Zoti juaj është vetëm Një.” Safat, 4.*

❖ *“A mos ka zot tjetër pos Allahut? Thuaj: ‘Sillni argumentet tuaja, nëse jeni të sinqertë!’” Neml, 64.*

❖ *“Gjithashtu mohuan (bënë mosbesim) ata që thanë: ‘Allahu është i treti i treve’. S’ka në gjithësi tjetër pos një Allahu, e nëse nuk pushojnë nga ajo që thanë (tre zota), do t’i kapë dënim i dhembshëm ata që nuk besuan prej tyre. E pse të mos pendohen dhe të kërkojnë te Allahu falje, kur Allahu dihet se falë shumë, është mëshirues?” Maide, 73-74.*

Në të vërtetë ky mesazh (njësimi i Allahut) është nga çështjet kryesore të Kuranit

## Përfundim

Këto tekste e qindra argumente të ngjashme me to që gjenden në Bibël dhe Kuran, vërtetojnë në atë mënyrë e cila nuk lë vend për dyshim se Zoti është Një e nuk ka tjetër pos Tij, sikurse thotë dhe Bibla: *“Dëgjo, o Izrael: Zoti, Perëndia ynë, është i vetmi Zot"….se ka vetëm një Perëndi dhe s`ka asnjë tjetër përveç tij”* (Ungjilli sipas Markut 12: 29-33)

Po ashtu Kurani thotë për çështjen e Allahut: “*Thuaj: Ai, Allahu është Një.” Ihlas, 1.*

Bibla përveç se pohon se Zoti është Një i vetëm, pohon edhe faktin se Ai është Krijuesi dhe Shpëtuesi i vetëm: “Dëshmitarët e mi jeni ju,- thotë Zoti, bashkë me shërbëtorin që kam zgjedhur, me qëllim që ju të më njihni dhe të keni besim tek Unë, si dhe të merrni vesh që Unë jam. Para meje asnjë Perëndi nuk u formua dhe pas meje nuk do të ketë asnjë tjetër. Unë, unë jam Zoti dhe përveç meje nuk ka Shpëtimtar tjetër.” (Isaia 43: 10-11)

Kështu ne na bëhet e qartë thënia se Isai (Jezusi) është zot, apo shpirti i shenjtë është i tillë, nuk kanë bazë ku mund të mbështeten, por ata janë thjesht si çdo krijesë

tjetër e Zotit të cilën nuk kanë asnjë kompetencë për vetveten e tyre. Pra, ata nuk janë zota dhe as shndërrimi i Zotit, sikurse nuk janë trupa e as përfytyrime të tij. Nuk i përngjet Atij askush, sikurse e faktoi një gjë të tillë Bibla dhe Kurani.

Zoti i Lartësuar u zemërua me çifutët, si shkak i humbjes së tyre dhe adhurimit që ata i bënin zotave të tjerë veç Tij: *"Dhe zemërimi i Zotit u ndez kundër Izraelit." (Numrat 25:3)* dhe e shkatërroi Musai (alejhi selam) viçin e tyre prej ari që e adhuruan.

Nga ana tjetër Unitarianët (grup i krishterë që beson Zotin Një dhe nuk beson se Isai është zot, porse vetëm profet), kanë bartur mbi shpinën e tyre dënime dhe vuajtje nga kisha, sepse besuan se Zoti është Një dhe nuk pranuan që të ndryshonin mësimet e Isait (Jezusit) dhe që njëkohësisht e kundërshtuan me forcë tezën e trinitetit, të cilën e shfaqi Pali me pasuesit e tij.

Përmbledhja e gjithë asaj që thamë është se Allahu ka dërguar Ademin, Nuhun, Ibrahimin, Musain, Isain dhe Muhamedin (për ta qoftë paqja dhe bekimi i Allahut!), që t'i ftonin njerëzit në besimin e Zotit, ta adhuronin Atë të sinqertë e të mos i vinin ortak. Pra, ky ka qenë mesazhi i tyre.

## Zoti i vërtetë është vetëm Një, ndaj adhurojeni Atë të vetëm

Meqenëse mesazhi i profetëve dhe i të dërguarve ka qenë i njëjtë, atëherë patjetër edhe feja e tyre ka qenë e njëjtë. Atëherë cila është feja e këtyre të dërguarve e profetëve?

Nuk ka dyshim se esenca e mesazhit të tyre ngrihet mbi "dorëzimin" ndaj Zotit, fjalë kjo e cila shpreh Islamin dhe domethënien e Tij.

Gjejmë se në Kuranin e Lartë Islami përcaktohet si feja e vërtetë e të gjithë profetëve dhe të dërguarve të Zotit, dhe mundesh që një realitet kuranor nëse do të kërkosh e gjen dhe në Bibël.

Si përfundim është detyrë për ne, nëse dëshirojmë që të arrimë të vërtetën, që ta pranojmë këtë mesazh me besim me sinqeritet dhe besnikëri, por duhet të dimë se vetëm kjo nuk mjafton. Është detyrë për ne që të besojmë në të gjithë të dërguarit dhe profetët e Zotit (një besim i cili përfshin dhe profetin Muhamed (salallahu alejhi ue

selem)), të pasojmë udhëzimin e tyre dhe të veprojmë sipas tij.

Kjo është rruga e duhur për një jetë të këndshme dhe të lumtur.

O ti i cili kërkon të vërtetën me sinqeritet dhe që e do sinqeritetin, ndoshta po mendon e mediton rreth kësaj çështje përpara se të jetë shumë vonë, përpara se të të gjejë vdekja e cila vjen ashtu fare pa pritur. E kush e di se kur është ky moment?

Pasi që të mendosh e ta rishikosh këtë çështje kaq të rëndësishme, me logjikë që kupton dhe zemër besnike, ke shumë mundësi që të vendosësh se Zoti është Një i vetëm, i Cili nuk ka fëmijë; kështu të besosh në të dhe ta adhurosh Atë vetë. Po ashtu, të besosh se Muhamedi është i dërguar dhe profet, sikurse Nuhu, Ibrahimi, Musai dhe Isai.

❖ Dhe tani mundesh që të shqiptosh –nëse dëshiron- këto fjalë:

Eshhedu en la ilahe il Allah ue eshhedu ene Muhameden resulallah

(Dëshmoj se nuk meriton të adhurohet tjetër veç Një Zoti dhe se Muhamedi është i dërguar i Zotit)

Kjo dëshmi është hapi i parë që merret në rrugën për në një jetë të lumtur dhe ai padyshim është çelësi i vërtetë i dyerve të Xhenetit (Parajsës).

Nëse vendose ta marrësh këtë rrugë, mund që të kërkosh ndihmën e ndonjë miku ose komshiu musliman, apo xhamisë më të afërt, sikurse mund edhe të më shkruash në e-mailin tim (do të jetë vërtet një gjë shumë e këndshme)

*"Thuaj: "O robërit e Mi, të cilët e keni ngarkuar me shumë gabime veten tuaj, mos e humbni shpresën ndaj mëshirës së Allahut, pse vërtetë Allahu i falë të gjitha mëkatet, Ai është që shumë falë dhe është mëshirues!" Dhe, kthehuni te Zoti juaj dhe përuluni Atij para se t'u vijë dënimi, se pastaj nuk do të ketë kush t'ju ndihmojë." Zumer, 53-54.*

Këtu ka dhe diçka tjetër….

Mendimi i fundit

Pas leximit të këtij mesazhi të vetëm me vëmendje dhe kujdes, mund të na pyesin miqtë:

- Cila është e vërteta?
- Ku është gabimi?
- Si të veproj?

Do të mundohemi t'i japim përgjigje pyetjeve të tilla në librat e ardhshëm, me dëshirën e Zotit.

## Libra dhe veprimtari të tjera të autorit

E para: Zinxhiri në kërkim të vërtetës.

1) Kush është ai?
2) Zoti në krishtërizëm, cila është natyra e tij?
3) Një mesazh i vetëm!
4) Cila është e vërteta?
5) Ku është gabimi?
6) Bukuria e Islamit.
7) Abëcëja e Islamit.
8) E çfarë ka tjetër?

E dyta: Libra të tjerë:

- Çelësat e kënaqësisë dhe lumturisë së përhershme.
- Mesazh për Zhanetën.
- Përse pikërisht ne?

E treta: Veprimtari të tjera.

- Programe televizive javore.
- Ligjërata të përgjithshme ndaj Islamit.

## Kanë thënë për librin

"E kam lexuar këtë libër dhe më kanë lënë përshtypje mënyrat që autori ka përdorur në të, ku e tërheq lexuesin dhe e bën për vete."

Ambasadori i Arabisë Saudite në Australi Pr. Dr. Abdullah bin Muijn Kurdi

"Kërkojmë prej jush që ta botoni këtë libër, sepse ai dallohet me shprehe të qarta e të lehta dhe mban në vetvete besnikëri, ndaj shpresojmë që ju ta lejoni një gjë të tillë."

Drejtori i Zyrës së Bashkëpunimit Propagandistik Rijad Sulejman bin Muhamed Sakër

"Besoj se ky libërth është shumë i përshtatshëm për të krishterët… A mundeni që të më dërgoni disa kopje të këtij libri?"

Motër: Jovana nënshtetase Amerikane e cila ka pranuar Islamin para disa muajsh

"Libri "Një mesazh i vetëm" është shkruar me një mënyrë shumë të qartë… Tani më është mbushur mendja se nuk ka tjetër që meriton të adhurohet përveç Allahut dhe se Isai është vetëm Profet…"

Meri Kastlo